*Fan Noli mbetet një nga figurat më të ndritura të artit e të shkencës shqiptare. Krijimtaria e tij, personaliteti dhe mendja universale në fushën e artit dhe të shkencës shqiptare me brendi thellësisht demokratike dhe në vazhdën e Rilindjes është një ndihmëse e pakrahasueshme për visaret e kombit tonë. Si i tillë F. Noli mbetet për ne gjithmonë i admirueshëm dhe gjer më sot i paarritshëm.*

*F. Noli me mjeshtërinë e tij prej artisti të madh në shumë nga rubairat në shqip ia ka shkuar edhe përkthyesit të madh anglez Eduard Fitzxherald, i cili i përktheu rubairat e Omar Khajamit në versionin e tij të parë në vitin 1859.*



1

Natën kur flinja, më tha shpirti: «Pi!
Në gjumë dhe në Varr s'ka lumëri;
Ngreh-u! Sa rron, zbras Kupa dhe puth Çupa;
Ke shekuj që të flesh në qetësi.»

2

Në ëndërr, kur Agimi zbardhëllonte,
Një zë që nga Taverna po gjëmonte:
«Çohuni, djem, e Verë sillnani,
Se Fati na e thau lëngun sonte.»

3

Dhe posa në Tavernën këndoj gjeli,
Besnikët jashtë thirrë: «Portat çel-i!
E shkurtër është Jeta, ja, u-mplakmë
Dhe mbetmë si kofini pas të vjeli.»

4

A di përse këndesi po këndon
Me-natë dhe nga gjumi po të zgjon?
Që shkoj një ditë po të lajmëron,
Dhe ti, çkujdesur, fle dhe ëndërron.

5

U-gdhi! Me Verë zëmrën e zbardhëllonj
Për-dhe çdo Fe të Natës e dërrmonj:
Në Djall dërgonj Parajsën e përpjetë,
Gërshetin me Llaut' e lavdëronj.

6

Kur Diellin, me zjarr kurorëzuar,
E pret me gas Natyra faqe-shkruar,
Shoqen me mall po shoh në gjumë shtruar
Dhe foshnjën buzë-qeshur më të zgjuar.

7

Ja, Kup' e Qiellit skuqet prej Agimit,
Bilbili nisi këngën e dëfrimit
Me Trëndafilin: Eja, Faqe-pjeshkë,
Natyra qesh; nem Qelqin e Rubinit.

8

Zgjoh-u! Mëngjezi me shigjet' e grisi
Perden e Natës, Yjt' i arratisi,
Dhe Djelli gjahtar me reze kapi
Çdo majë mali e pallati e lisi.

9

O Ëngjëll faqe-dritë, ja u-gdhi,
Shtir Verë dhe këndo me ëmbëlsi
Xhamshidi e Khosroj qysh lulëzuan,
Qysh dimërojnë sot në Varr-verri.



10

Ja, Mars' i ri dëshirat na valon,
Çdo shpirt i mënçur në Gërmadhën shkon
Ku dor' e Moisiut zbarth nga degët
Dhe frym' e Krishtit tokën gjelbëron.

11

Mi lulet po pikojnë vesë retë,
Dhe me një zë qjellor Bilbil' i shkretë:
Ah, Verë! Verë! Verë! Trëndafilit
I lyp të skuqë faqezën e zbetë.

12

Bilbili nëpër kopshtet në Prënverë
Sheh Lilin Kup' e Trëndafilin Verë
Dhe thotë: «Puthuni e pihuni!
S'e gjeni këtë ditë tjatër herë.»

13

Shiko luadhe, lule, bukuri,
Lumënj kristali, kronj e brohori:
Nga dimri Ferr pranvera Qjell na ndriti,
Gëzo mi Dhe Parajsen me Huri.

14

Qesh Trëndafili e thotë: «Lulëzonj
Dhe botës bukurinë po ia shtonj:
Pastaj e hap kuletën e mëndafshtë
Dhe përmi kopsht thesarin po e shtronj.»

15

«Jam, thotë, lulja e Josefit ri
T'Egiptës, xhevair, zëmër-flori:
Ja edhe rrob' e kuqe gjak, e çjerur
Prej vllezërve dhe gruas Petefri.

16

Tufani kopshtin kur m'a çkatërron
Dhe Rrot' e Fatit shpresat m'i dërmon,
Pështillem si burbuq' i Trëndafilit,
Po zëmra gjak përbrënda më pikon.

17

U-dogja dhe u-përvëlova: Verë!
Nga vrer' i loteve u-shova: Verë!
Një Qelq rubin, e Dashur, dhe Llautën
Dhe nga ky zjarr shpëtova: Verë!

18

Me Ver' e Vajza, me Llaut' e Valle,
Me Fyell e me Këngë po s'u-çmalle,
Jeta s'vlen hiç: Se pa këto nuk është
Veç pemë helmi, pus e tym vërdalle.

19

Nga njëra dorë Trëndafil e Grua,
Nga dora tjatër patsha Rrush e krua:
«Zotit – po thon' – i arthtë keq për mua!»
Po as m'a fal pendimin as ia dua.



20

Një Ëngjëll më tërhiqte në Xhami,
Një Djall po më zvarniste në Dolli;
Po Ver' e kuqe e fitoj davanë:
Gërshet këtej – edhe andej Hardhi.

21

Në prëhrin e Hurisë kur gëzohesh
Veten humbet, e veten gjen, bekohesh:
Kur pi Kungatën shpirt-rrëmbenjëse,
Përsipër Jetës, Vdekjes lartësohesh.

22

Te Shpell' e Verës kemi hedhur mëndjen,
Dehemi, puthim për të mbledhur mëndjen:
Ç'pyet? Gjykim e tru na kanë rrjedhur,
Se Vajzat na e kanë vjedhur mëndjen.

23

«Pse s'pi mé pak?» më thonë njerëzia,
«Për ç'arësye s'ka fuqi Dollia?»
Një: Faq' e Vajzës; dy: Rubiu i Verës,
Ja shkake si kristal nga qartësia.

24

Drit' e Kungatës vlen çdo mbretëri
N'Evropë dhe n'Afrikë dhe n'Asi:
Rënkim i Vajzës mallëngjen më rëndë
Se çdo shamat' e turmës në Xhami.

25

Fito një Zëmër, puth-e dhe rrëmbej-e,
Dhe adhuro-e si Alltar prej Feje:
Një qint Qabera s'vlejnë sa një Zëmër;
Zëmër kërko, Xaxhi, jo Gur Qabeje.

26

Si mjer' ay që Dashuri s'ka ndjerë
Dhe zëmra s'i ka ndritur në prënverë:
Pa Ver' e Dashuri çdo dit' e shkuar
Prej meje s'nëmërohet asnjëherë.

27

S'ka hir apo shëmtim në Dashuri,
Për Ferr e për Parajsë s'ka mërrzi,
As për pallate a kasolla a shpella
As për mëndafsh a recka a stoli.

28

Kjo zemr' e marr' e mbytur në mjerime
Pa prerë vuan e lëshon rënkime:
Kur më dha Zoti Verë Dashurie,
M'a mbushi kupën gjak prej zëmrës sime.

29

E prisnja! Si rrufeja më tronditi!
E Dashura më shkoj, më neveriti:
S'e çmonja kur e kisha... Ah ç'm'a priti!
Në Ferrin nga Parajsa më vërviti.



30

Rënkonj e psherëtinj, se s'të kam pranë,
M'u-uar zëmra, vojtjet mënt s'më lanë,
Askujt s'ia qanj dot hallin, djall'o punë:
Vrer-mjaft' e flagë-ver' e Qjell-Hapsanë!

31

Nga hidhërim' i ndarjes jam përpirë,
Sa e sa herë zëmra m'është grirë:
Ty natën të kujtonj e psherëtinj,
Nga malli digjem, si qiri kam shkrirë.

32

Kur s'dhëmp e s'shëmp nuk është Dashuri,
Pa Ferr' s'gjen dot Parajsë dhe Huri:
Kur zjarr' e ke në gji, me nat' e ditë
Sot ndrit me gas e nesër ndes me zi.

33

Te rrug' e Trëndafilit plot me gjëmba
Pikova gjak, u-çora e u-shëmba:
Pa qindra plag' e çpojtje s'qepet krehri
Në flokët e së Dashurës me dhëmba.

34

Zëmrën me sy e Dashura m'a ndes,
Zëmra-qiri me flagën rron e vdes:
Te flag' e bukur zëmra-flutur turet,
Kurban e tëra digjet pa kujdes.

35

Me syrin bukuri e drite çpall,
Në zëmrën Dashuri e zjarr më kall:
Ti s'më vë re aspak ose më tall,
Kur unë psherëtinj për ty me mall.

36

Zefire, fryre, syri im të pa,
Nga gjoksi zëmra m'iku dhe më la
Dhe dyke fluturuar pas të rà:
Banesën sot në gjoksin tënt e ka.

37

Selvia që më bëri skllaf e mbret
Tani më nisi prapë muhabet;
Më qesh me buz' e sy, se shpirti i thotë:
«Bëj-e të mirën dhe e hith në det.»

38

E Dashura shkëlqeu, më verboj,
Zëmra më fliste, gjuha më pushoj:
Kush pa me sy tortyrë kësisoj?
Nga etja u-dogja, u-shova munt te kroj.

39

Kush në Gërmadhen të ka prurë, kush?
Kush t'a ka çfaqur natën nurë, kush?
Kush t'a ka çfaqur natën nurë, kush?
Nga Dashuria të sëmurë, kush?



40

Në këtë Dhe pa prëhje, pa pushim,
Jam lodhur me kërkim e udhëtim:
Të bukur Qiparis si ti s'kam parë,
S'të kapërcen as Hëna në shkëlqim.

41

O ti mi Dhê m'e zgjedhura Selvi,
M'e shtrenjtë je se shpirti e syt' e mi:
Gjë më të çmuar se sa Jeta s'ka;
M'e çmuar një qint herë më je ti!

42

Si në mëngjes burbuqi i vesuar
Me rezet buzë-qesh i ngushëlluar,
Më ndrit me gas fytyra e përlotur
Kur zëmrën ti m'a ngroh me syt' e shkruar.

43

Ti, që me faqe Rrushn' e kapërcen
Dhe që me zë Bilbilin e gënjen,
Një sy i luan Mbretit Babilonës
Dhe mbretëresh' e kulla ia rrëmben.

44

Për ty bënj be të heth në det dhe nderin;
Në shkelça fjalën, shkelmin nem dhe vrerin:
Në mos mjaftoftë jeta im' e zezë,
Lanj borxhin në të Funtmin Gjyq me Ferrin.

45

Sa kohë munt, e Dashur, ngushëllo-më,
Nga barr' e vrerit zëmrën lehtëso-më;
Se bukuria jote s'rron për jetë;
Shpejt! Nesër zbresim që të dy në Llomë.

46

Me buzët gjak, Sirenë, deh-m' e mpi-më,
Me dhëmbët e me thonjtë çir-m'e gri-më:
Me krah' e me gërshete mbyt-m'e shtri-më,
Me syt' e tu të zjarrtë tret-m' e shkri-më!

47

Me Bukë sa për shpirt, moj Hën' e Zanë,
Me Ver' e Harp' e Vjersha dhe ty pranë
Në Pjergull të Gërmadhes jam m'i lumur
Se në pallat e fron një qint Sulltanë.

48

«Sa bukur të jesh Mbret!» Disa mejtojnë;
«Sà ëmbël në Parajsë!» ca besojnë:
Ah, merr paràn' e that' e ler kusurin,
Daullet, pompat lark le të gjëmojnë.

49

Në botë kotësira mos lakmo
Të mirat e të ligat ia harro:
Kthjello-e zëmrën si ky Qjell i kaltër,
Si Yll më ndrit, si Diell perëndo.



50

Shpirti për ku m'u-bë prej Perëndie?
Për Qjell a Ferr? S'e di, po veresie
S'lë gas të saktë, Ver' e Vajz' e Këgnë,
Për profka, ëndrra, pralla shenjtërie.

51

Se save që për Dhenë bëjnë rragë
Dhe save që për Qjellin hedhin flagë,
Nga Kull' e Natës Korbi u bërtet:
«Të çmëndur! S'ka as lart as poshtë çpagë!»

52

Me Vajzën në prënver' e në lëndinë
Me Këngën, me Llautën, me Dollinë
Dëfrenj: le të më shajnë; s'më hà malli!
Këtu e gjenj Parajsën, Perëndinë.

53

Me Ver' e Valle, me Huri – në pastë,
Te vija në lëndin' u-shtri – në pastë,
Dhe humbi fare Ferr' i zi – në pastë,
Dhe ja, Parajsa na u-gdhi – në pastë.

54

Një kupë Verë, mor Saki – t'a puth!
Vajzën e bukur si selvi – t'a puth!
Atë gërshet si la ktë zi ku kapet
I urti plák e djal' i ri – t'a puth!

55

Nem Kupën dhe këndo një mellodi,
Me Ëngjëj dhe Bilbilë simfoni:
Se Vera qesh, këndon, kur rrjeth nga shishja
Dhe s'duhet pirë veç me brohori.

(55)

Me gjithë Trëndafijt' Irami u-shua,
Qelqi magjik Xhamshid u-çduk në prrua,
Po prapë Vreshta Rrush rubin na nxjer
Dhe kopshti lulëzon ku rrjeth një krua.

57

Shih, mijëra burbuqe lulëzojnë
Dhe erët mijëra për-dhé rrëzojnë;
Dhe ditët që na sjellin Trëndafilin
Xhamshid e Kaj-Kobad na i çkallmojnë.

58

Po eni me Khajamin dhe ia shtroni
Dhe Kaj-Kobad e Kaj-Khosro harroni:
Rustemi le t'ju ftonjë në kushtrim
E Taji në zjafet, mos i dëgjoni.

59

Eja, mbush Kupën e në zjarr gëzimi
Vërvit çdo-vrer e helm të zi pendimi:
Se Shkab' e Kohës Jetën na shkurton,
Dhe shih se sa shpejton nga fluturimi.



60

E Dashur, mbushm'a Kupën që kthjellon
Të sotmen nga vrer q'ikën, tmerr q'afron:
Po nesër? Nesër ndofta fryra, humba
Në shqotën ku e djeshmja fluturon.

61

Na fryri dita, mor Saki: Sill Verë!
Jetën s'e shohim përsëri: Sill Verë!
Bota një her' u-mbyt në kataklizmë,
Ashtu u mbytshim me Dolli: Sill Verë!

(62)

U-bëra prapë djal' i ri: Sill Verë!
Këcenj me flag' e lumëri: Sill Verë!
S'ka gjë, në qoft' e hidhur, mor Saki,
Si jeta ime në Persi: Sill Verë!

63

Sakinjtë derdhin Ver' e vala Rrushi,
Në zëmrat shuajn' afsh' e avull prushi:
Lavdi, o Zot, se dhe këtë ballsam
Që na shëroj e me shëndet na mbushi.

64

Si merimanga vallë pse t'a tjerim
Perin e Jetës, kur pastaj e çtjerim?
Çdo të fitojmë kur aspak s'e dimë
Frymën që marrim jasht' a do t'a nxjerim?

65

Në Nishapur ose në Babilon,
Me Kupën që tharrton a ëmbëlson,
Fletët e Jetës një nga një na bien
Dhe lëngu i saj pa reshtur na pikon.

66

Ah, mbushni Kupat! Zëmra na thërret,
Se koha nëpër këmbë po na shket:
E djeshmja vdiq, e nesërmja s'na gjen;
Ç'mërziti kur e sotmja ka lezet?

67

Ditën e shkuar fare e harro
Dhe për të nesërmen mos u-çkallmo:
Gëzo një çast të lumtur, faqe-bardhë,
Dhe Jetën n'erë mos e çkatërro.

68

Për nesër mos u-verth sa pa e parë,
Të sotmen e gëzo, mor djal' i mbarë:
Shpejt ikim nga ky Han e hasim shokët
Që shkuan shtatë mijë vjet më parë.

69

Me Buzë-trëndafilen shtat-selvi
Këndo e nat' e ditë zbas Dolli:
Se nesër Vdekja fryn, të çthur si lule
Dhe fletët t'i përmbjell në Dhé të zi.



70

Të shkuarat mos i kujto me lot
Dhe për të pritmet mos u-loth më kot:
Sa kohë në luadhin je, kullot;
Nga drapr' i Vdekjes nukë shpëton dot.

71

Buza që puth e Vera që po pi
Vërtet mbarojnë dhe ato si hi:
Po sot të pakën je një hi i gjallë,
Gëzoh-u sa s'kalon në Hiç të zi.

72

Sa kohë po vazhdon kjo Jet' e ngratë
Për qafe-kap-e Qiparisn' e gjatë.
Se nesër Mëmë-Dheu do t' të kapë
Dhe posa të pushtoj s' të lëshon prapë.

73

Sa nga të dashurit mi këtë bar
Që m'emëruan për trashëgimtar
I zbrasnë Kupat rrotull nja dy herë
Dhe heshtn' e zbritnë një nga një në varr.

74

Më shkuan shokët! Vdekja pa mëshirë
M'i shtrydhi një nga një si Rrush në Tirë;
Festuam, pim' e biseduam bashkë,
Pastaj u-shtrin' e thanë: «Lamtumirë!»

75

Dhe né, që sot dëfrejmë në lëndinë,
Ku pleqtë na bekuan me Dollinë,
Dhe nê në shtrat të Dheut do të zbresim
Dhe t'a zbrazim vëndin për risinë.

76

Si lot pikon nga Qjell' i mvrojtur shiu
Sis' i jep lules si një çilimiu;
Nga varri bukën ia mëkon njeriu:
Nga pluhr' i tij kjo lul' e bukur mbiu.

77

M'i kuqi Trëndafil i çdo behari
Nga toka mbin që piu gjak Qesari:
Në gji të kopshtit manushaqja shket
Prej faqes Vajzës me ulli nga Varri.

78

Dhe kjo lëndin'e njomë që po çel
Bregun e lumit ku tani po ngel,
Ah, pshtet-u leht' e but' e mos e shkel,
Se s'di nga cila buz' e bukur del.

79

Ah, Trëndafili me prënverën shkon
Vjeshta risisë fletët ia rrëzon:
Bilbili, që në degët i këndon,
Ikën – e kush e di ku fluturon?



80

Ah, pini dhe Khajamit shtjerini!
Profetët le të flasin, lerini!
Një gjë ësht e vërtetë: Lulja vdes,
Si lulëzon, – dhe profkat prejini!

81

Çdo shpresë që me flagë na përfshin
Shuhet e bëhet hi; a shkrepëtin
Mi kum të shkretëtirës si dëbora
Një or' a dy – dhe menjëherë shkrin.

82

Në dhé, o shpirt, të mirat si për Mbret
Dhe gazet e dëfrimet plot lezet
S'të janë veç si ves' e lulevet,
Që ndrit me-natë dhe pastaj humbet.

83

Edhe ay që mbleth e shin flori
Edhe ay q'e heth, e derth si shi,
Kur vdesin nukë bëhen ar e mjaltë:
Po kalben, myken, nënë Dhe të zi.

84

Te ky Karvan-Saraj faqe-këmbyer,
Që netët edhe ditët ka për dyer,
Sulltanë pas Sulltanëve u-shtruan
Sa ish e thën' – e iknë të pakthyer.

85

Ja, sot gas paske dhe shëndet: Pastaj?
Ja, mot të patshim si simvjet: Pastaj?
Ja, qofsh i lumtur një qint vjet: Pastaj?
Ja, për çudi, dy qint si Mbret: Pastaj?

86

Dhe tre qint vjet të rrosh, e plot me dritë,
Këtejza do të shkosh me lot një ditë,
Qofsh Mbret i lart' a liparak i ngratë
Në trap do të mbarosh pa mot i mpitë.

87

S'banojnë veç luanë dhe zhapi
Në sallat ku Xhamshidi u-shtri, u-pi:
Bahrami që me lak onagrë kapte
U-lak, u-kap në llom' e pellk-pusi.

88

Kështjella gjer në Qjell një herë ndriti
Dhe Mbretër e Qesarë brënda priti;
Përmbi gërmadhet tani Qyqia qan:
«Ku vajti ah! ku, ku? ku, ku po zbriti?»

89

Nga mur' i Tusit Korbi po vë re
Kafkën e Kaj-Kavusit tej për-dhe
Dhe kujës ia kërcet: Kaj, Kral i ngratë,
Daullet dhe trumbetat ku m'i ke?



90

Ç'fitova nga të gjith'andrallat? Hiç!
Dhe nga mundimet e vërdallat? Hiç!
Sa para bën se sot jam Yll e Dritë
Kur shuhem nesër, shkonj me prallat? Hiç!

91

Aristotel ndriçofsh, ngrysesh e hump!
Qesar çdo fron zaptofsh, përmbysesh, hump!
Qelqin Xhamshid kungofsh, thyhesh e hump!
Bahram u-lavdërofsh, mbytesh e hump!

92

Ah, Rrot' e Qiellit vrasëse, mizore,
Se shtyp e shtryth në Tirën shekullore:
Ah, Dhe i zi, në gji sa xhevaire
Përpin, e sa dafina prej kurore!

93

Ah, Zot, që Botën me një urdhër themelove
Sa e sa zëmra copëtove e shove:
Ç'burbuqe buzë-kuqe, flokë-zeza,
Pa lulëzuar në qivur m'i shtrove!

94

O Racë Njerëzore, e verbuar,
O Hiç, mi Er' e Pluhër e ndërtuar,
O Hiç, e korkolitur mi Avushën,
Për ball' e pas prej Hiçit e rrethuar!

95

Apo mos e harruat Historinë
Që Botës i dha Dritën, Diturinë,
Se Zoti me ca Llom' e Baltovinë
Si pas fytyrës Tij gatoj Njerinë?

96

Krijesa zbardhëlloj, Parajsa leu,
E para krijatyrë del nga Dheu:
Po pak qëndroj! Një drapër Vdekja kreu,
Adamn' e shkret' e kori, e rrëmbeu.

97

Si en' e bën me mënt e thellësi,
Kuror' i thur me nder e me lavdi:
Pastaj Poçari Kryeveprën kap
Dhe e dërmon për tokë, e bën hi.

98

Pse pra mërziti për mjerimn' e zinë?
Kështu i bëri Zoti Njerëzinë:
Krijesa llome, mbrujtur vrer e helm,
Vajtojnë pak e çduken në Greminë.

99

Njeri, Margaritari i Krijesës,
Q'u-shove nga tortyrat e Jetesës,
Pi Kupën e harrimit e të prëhjes,
Çkul-u nga pellgu i frikës dhe i shpresës.



100

Përunji-u Fatit tiranik e vrer,
Pi Verë, mos përfill Parajs' e Ferr:
Linde nga Pluhri dhe në Pluhrin kthehesh,
Sa je mi Pluhër, lag-u, mos u-ter.

101

Ah, kap e kap çdo gas e çdo dëfrim
Në Pluhër sa pa zbritur për pushim,
Pluhër në Pluhër, nënë Pluhrin shtrirë,
Pa Ver' e Këng' e Grua – pa mbarim!

102

Pi, pi sa kohë ligjëron Bilbili,
Puth, puth sa është i çelur Trëndafili,
Dhe Kupën plot shafran pa drithm', e zbras
Kur të t'a japë natën Xhebraili.

103

Një çast nga Pus' i Jetës të ngjërojmë
Dhe para se të vdesim t'a gëzojmë:
Se Yjt' u-shuan dhe Karvani u-gdhi
N'Agimn' e Hiçit! – Oh, le të nxitojmë!

104

Pra, si Zambaku që me sy përpjetë
Pret vesën gojë-hapur lart nga retë,
Ashtu dhe ti, se nesër u-përmbyse
Si Kupë bosh me kokën tatëpjetë.

105

Kur të gjesh Verë, pi-e pa mejtuar,
Kur të gjesh Vajzë, puth-e pa pushuar,
Se as për mjekrën tënde as për timen
S'kujdeset Zot' i Math i lavdëruar.

106

Rrot' e çkujdesur po vërtit Dynjanë,
Shenjtorët nuk ia shqitnë dot Davanë:
Kji mëndjen, nesër vdes, merr ëndrra funt,
Të piu varri, krimbat do t'të hanë.

107

Lëvis, Khajam, se Kup' e Vdekjes vjen,
Se Fati nënë Rroten të mbërthen:
Pi Lënk, puth Lule! Lart në Qjell s'i gjen!
Se Feja me Parajsën të gënjen.

108

Mos u-mërzit me punë Perëndie,
As me andralla e profka Njerëzie:
Mbyt-i të gjitha në duman të Verës
Dhe loj me Trëndafij e Rrush Hardhie!

109

Munxos-i Qjejt' e shurdhër që shkelmuan
Çdo lutje që të mjerët u drejtuan
Dhe kap Dollin' e përqafo Selvinë:
Kush na u-kthye nga ata që shkuan?



110

Gjer, kur, gjer kur do të përpiqemi,
Me Fe e sherr Sherri të piqemi?
Më mirë lagemi me Lënk prej Rrushi
Se sa me vrer për hiç të ligemi?

111

Me mjekrën çdo Tavernë t'a kam fshirë,
Parajsës i kam thënë: «Lamtumirë!
E bukur je, po nukë bën për mua!»
Kërkomëni në Vreshtë dhe në Tirë.

112

Për Ligjë kam për ditë të dëfrenj,
Për Besë kam çdo Fe t'a kapërcenj;
Kur mora nuse Jetën, s'deshi pajë;
Më tha: «Gas patsh, atë pagesë vlenj».

113

E dini, o miq, se në kasollen time
Dasmë të re kam bërë me dëfrime:
Tri her' e ndava Fen' e Arësyen
Dhe mora nuse Rrushkën Serafime.

114

Për Qënien dhe Mosqënien jam munduar
E Qjell e Dhé kam matur e peshuar:
Po që të gjitha i hodha n'erë! S'jam
I thellë veç në Verën e kulluar.

115

Kur isha i ri, kujtonja se e gjeta
Pallatin ku shkëlqente e Vërteta:
Tani q'u-mplaka di që s'dinja hiç
E që s'di hiç nga Bota dhe nga Jeta.

116

Kur isha i ri, me zell, me mall po milnja
Doktorë me Shënjtor' e trobolitnja
Të thella argumenta: Po përherë
I marrë hynja dhe m'i marrë dilnja.

117

Me ta të Lartën Urtësi e mbolla,
Me dorën tim' e rrita, e pështolla,
Dhe kjo ish tërë pema që m'u-fal:
«Si ujë zbrita, dhe si erë dolla!»

118

Në Botë, dhe pa ditur as përse
As nga, po rrjeth pa dashur si rrëke,
Dhe jashtë saj si er' e shkretetirës,
Pa ditur ku, po frynj te Nat' e Re.

119

Si zog nga pylli sterr' u-arratisa,
Për një fole në ferr' e driz' u grisa:
Po prijës që di Udhën gjëkunt s'gjeta,
Nga dera q'u-vërsula jashtë krisa.



120

Me Ujë Hiçi Balta m'u-gatua,
Zëmra me zjarr e vrer m'u përvëlua:
Fryra në Botë si një flag' e marrë
Dhe shkrumbi im në tym u-çkatërrua.

121

Ç'fitoj me ardhjen time Gjithësia?
Me ikjen a m'i prishet bukuria?
Përse me kaqë lot po vijm' e ikim?
Pyes më kot, – s'përgjigjet Perëndia.

122

Kur shoh një faqe-lule bukuri
Sy-ëngjëll, erë-myshk, e shtat-selvi,
Pyes: Pse, Zot, këtë Huri e çove
Në këtë fushë plot me lot e plot me zi?

123

Si flagë digjemi: Ku shuhemi?
Si tym vërvitemi: Ku turemi?
Si fishkemi e shtrydhemi, kofoma
Në Llomë kllitemi Ku mbruhemi?

124

Të kthjellët lindim dhe të mvrojtur vdesim,
Me gas ia nisim dhe me vaj ia presim:
Me lot e zjarr e vrer të përvëluar
Në tym shpirt japim e në Varr po zbrezim.

125

Këtu që-nga pa dashur po kërcasim
Dhe që-këtej pa dashur ku po shkasim?
Kupë mi Kupë Verë sillnani
Këtë mallkim t'a mbytim e t'a vrasim.

126

Në Botë s'ndisnja, po s'më ke pyetur!
Në varr s'kërcisnja, po s'më ke pyetur!
Zot, më zvarrnise me pahir, se s'lintnja
As rronja as vdisnja, po s'më ke pyetur!

127

Në Vijën që përshkruanj në Jetim
S'gjeni Pikë-nisje, s'gjeni Pikë-mbarim:
Nga arthmë s'pamë dhe ku vemi s'dimë,
Hiç krej, Hiç mezi, Hiçi përfundim.

128

Një Qark, si un' e ti, po përvijojmë,
Që jemi lark e s'piqemi vajtojmë:
Po në një Pikë po e mbyllim Qarkun
Dhe puthemi në Varr, në Hiç pushojmë.

129

Nga qëndr' e Dheut në Qjell të Shtatt' u-ngjita
Në fronin e Saturnit u-avita
Dhe shumë lithma u kokla zgjitha udhës
Po Fatin e Njeriut nuk e shiqta.



130

Një Derë ka që Çelësin s'ia gjejmë
Dhe ka një Vel, me sy s'e kapërcejmë:
Pak muhabet këtu, jo ti, jo unë,
Pastaj dhe un' e ti në tym këcejmë.

131

S'përgjigjet Dheu as Deti që mban zi
Me vala t'errëta për Përëndi,
As Dit' as Nat' as Hën' as Yjt' as Qjelli,
S'përgjigjemi e heshtim un' e ti.

132

Dhe Qjellit rrotullonjës i thërrita
Dhe e pyeta: «Cila është Drita
Për djemt' e tu të humbur n'errësirë?»
«Një mëndje e verbër!» tha një zë nga prita.

133

Ahere Poçen po rrëmbënj si burrë
Dhe Zjarr' e Shënjt' e gjenj në këtë furrë;
Ajo më pëshpëriti buza-buzës:
«Pi, puth, se posa vdiqe, s'ngrihesh kurrë!

134

Dhe Poçja e skalisur dhe e larë
Ka rrojtur e ka bërë qef me barrë:
Dhe buz' e saj e ftohtë dhe e njomë
Sa puthje munt të japë dhe të marrë!

135

Kjo Poçe, si dhe unë, qe njeri
Q'u doq për një Gërshet e një Selvi:
Kjo dorëz ishte krah' e përqafonte
Vajzën e rrallë plot me Dashuri.

136

Një ditë, më të ngrysur në pazar
Një Poçe po artonte një Poçar;
Dhe Poçja gjuhë-mpirë murmuriti:
«Ngadale, vlla, e mos me aqë zjarr!»

137

Punonte në dyqan të tij Poçari,
Një Poçe po artonte nga pazari:
Lëfyti ish nga kok' e një Qesari
Dhe dorëza nga dor' e një lipsari!

138

Qëndro-e dorën, mor Poçar mizor,
Që garbe bën me trupin njerëzor:
Shiko, Khosrojt në çark ia shtype zëmrën,
Dhe gishtin Feridunit mbretëror.

139

Njëditëzaj në qoshen jam penguar
Dhe ah! e theva Poçen e bekuar;
Më tha: «Si je, kam qënë, dhe si jam,
Ashtu dhe ti je nesër i dërrmuar.»



140

Dhe mos kujto se Jeta regullon
Hesapin tënt e timin dhe mbaron:
Flluska si ne ka Dete miriade,
Saki-Vigani derth e s'nëmëron.

141

Kur un' e ti të prehemi të mekur
Do të vazhdonjë Bota e pavdekur,
Që ardhjen ton' e ikjen i përfill
Si val' e detit rërën e përpjekur.

142

Pas nesh kjo Botë tutje shkon një soj,
Dhe ty dhe mua na harron një soj:
S'e vuri re që diç mungon, kur s'ishim,
Kur vdesim, s'ndrron e s'ngel, vazhdon një soj.

143

Mi Dhe e nënë Dhe gjum' i paprerë,
Mi Dhe e nënë Dhe trupe të nderë;
Ah, Hiç kudo, e shkretëtir' e Hiçit!
Si hie vijm' e shkojmë në Skëterrë.

144

Dhe kur më kot mi Tokën e pakapur
Apo mi Qjell, mi Derën e pahapur,
Sheh sot kur ti je ti, po nesër ç'bën
Kur s'je më ti, po hi në Tiç përhapur?

145

Do t'ikem doemos! Përse pra rrojmë
Dhe shpirtin me dëshira kot mundojmë?
Mi Dhé pa punë kur na arratisi
Në Qjell shpëtim prej Tij si të shpresojmë?

146

Çudi, asnjë i vdekur s'dha një shenjë,
Asnjë s'u-kthye Udhën të rrëfenjë
Për Ferrin, për Parajsën a për Hiçin;
Po vet' u-dashka cilido t'a gjenjë!

147

I varfëri nga mëndja po beson
Që shpirti krejt nga Trupi po ndryshon:
Po Vera e përgënjeshtron e para,
Se Shpirt e Trup në Dehje i bashkon.

148

Kur Shpirti muntka veten t'a çlironjë
Nga Trupi dhe në Qjell të fluturonjë,
Nuk është turp e turp që Baltovina
T'a ndynj' e t'a burgos' e t'a verbonjë?

149

Si në një çerge ku pushon një grimë
Sulltan i drejtuar në Greminë:
Sulltani ngrihet, ikën, tenda çthuret
E thuret përsëri për me të rinë.



150

Shpirt, i dënuar gjak për të pështyrë,
Për të duruar kot e kot tortyrë,
Në këtë Trup të ndyrë pse ke hyrë
Kur prapë jashtë paske për të fryrë?

151

Dërgova Shpirtin lart në Qjell mi retë
Dhe n'Errësirë posht' e tatëpjetë:
M'u-kthye passi e zbuloj Mysterin;
Më tha kështu: «Parais' e Ferr jam vetë.»

152

Qjell, vizion dëshirë të mbaruar,
Ferr' hij' e zez' e Shpirtit përvëluar,
E hedhur n'Errësirën nga po dalim
Dhe ku po zbresim për të perënduar!

153

Kjo botë: Ëndrr' e shkurtër që shikojmë;
Ky lumë: Gjyrm' e lotit që lëshojmë;
Ferri: Shkëndij' e zjarrit që kalojmë;
Parajsa: Çast' i prehjes që gëzojmë.

154

Shënjtorët dhe Doktorët, që bërrtitnë
Më kot për të dy Botët, u-vërvitnë
Në Pluhër: Fjalët ua mori era,
Me Baltën e me Llomën u-nemitnë.

155

Zbulimet, që Profetët na zbërthyen
Dhe për këto mi Kryqe u-mbërthyen,
S'janë veç ëndërra që na rrëfyen
Pas gjumit – dhe pastaj në gjum' u-kthyen.

156

Arrinë gjer në kulm të Diturisë,
I ndritnë si pishtarë Njerëzisë:
Po n'Errësirën Udhë s'çanë dot,
U mbytnë nëpër gropa t'arratisë.

157

Mysterin sa e sa më kot po tarrë
Gjer sot asnje përgjigje s'kanë marrë;
Ç'gojë memece, Evë puthe vallë
Që na ke bërë shurdhër e të marrë?

158

Një Vel Mysteri kemi për kufi,
T'a çponjë syri ynë s'ka fuqi:
Në gjoks të Dheut jemi si në burk;
Ajme! ç'e gjat e hidhur histori!

159

Nga Qjelli e Vërteta nuk zbret,
Me Dij' e Shkencë Udha nuk iu-ngjet:
Se Udhë s'ka, se s'na e kap dot truri
Dhe syri ynë gjyrmën ia humbet.



160

Ç'e shtyri këtë Qjell të rrotullonjë
Dhe ç'dorë më në fund do t'a dërmonjë
S'gjëndet në Botë kurrë kut t'a masë,
S'gjendet asnjë kandar që t'a peshonjë.

161

Natyra ësht e mbetet një çudi,
Enigmat nuk ia zgjith dot asnjeri:
Askush s'del dot nga qarku i forcës tij,
Dhe mbetet mjeshtri plak çirak i ri.

162

Qarkove tërë Tokën? S'është hiç!
Gërmove tërë Botën? S'është hiç!
Thellove dokra Feje, kokra Shkënce,
Ia çmove Fatit Rrotën? S'është hiç!

163

Në hapsirën Dheu: Koqe Kumi!
Dija dhe Shkënca jonë: Fjalë lumi!
Njeriu, kafshët, lulet: Flluska brumi!
Jeta dhe lufta jonë: Ëndrra gjumi!

164

Kjo Botë me shkëlqime s'është hiç
Ky Qjell me Serafime s'është hiç!
Ky fron i Jetës plot me ëndërrime
Na varret mi një qime, s'është hiç!

165

Nga Rrot' e Fat e Zot s'kuptova hiç
Dhe veç dyshimeve s'fitova hiç:
Për Dijen shtatëdhjetë vjet lëftova,
Më kot i humba, nuk zbulova hiç!

166

Të paskan parë ca të shenjtëruar
Kur unë me qiri të kam kërkuar:
Bënj ç'munt, po je dhe mbetesh i mbuluar;
S'të gjenj gjëkunt; më ndje, Zot i bekuar!

167

Ah, këtë copë rrojtje mos e nxi
Rrotull Mysterit – shpejt, mor djal' i ri:
Një qime ndan Gënjeshtrën nga e Vërteta –
Dhe përmi çê, të lutem, varresh ti?

168

Një qime ndan Gënjeshtrën nga e Vërteta
Dhe Çelës një Elif të vetëm gjeta:
Gjej-e dhe ti, si un' i verbëri –
Dhe nofta shkojmë drejt te Vetë-Jeta.

169

Rrjeth tinës në çdo dell, në çdo krijesë,
Dhe shket si hidrargjir nga do kërkesë:
Çdo formë merr; të gjitha format shuhen,
Ay s'po vdes. – s'ka fun't e s'ka mbaresë!



170

Posa e devinojm' e na shpëton
Prapa kurtinës ku dramatizon
Të vjetrën lodër të përjetëshme,
Që Vet' e vepëron, Vet' e shikon.

171

Cazmorët që me Kupën po festojnë,
Shenjtorët që Xhamive vigjëllojnë
Në Det humbasin pa liman, pa funt;
Një rron e s'fle, të tjerët flejn' e shkojnë.

172

Me mall e tërë bota e kërkon, -
As kamës as i varfër s'e zbulon:
Bërtet, po vesh' i shurdhër s'e dëgjon,
Shkëndrit, po syr' i verbër s'e shikon.

173

Qan pika: «Ah! Sa lark nga Deti jam!»
Dhe Det' i Jetës qesh: «Më kot po qan;
Se tok të gjithë jemi Perëndia,
Një qime vetëm, Koha, po na ndan.

174

Parad' e zbrazët, ëndërr është Bota,
Dhe s'gjëndet nga e qysh i kthehet Rrota:
Me Dehje dhe me Gas i zbukurohen
Illuzionet, gjepurat e kota.

175

Nga vallë lint kjo Fantazmagori?
S'tregohet dot, e vetëm kaqë di:
Ngrihet si re nga Det' i Gjithësisë,
Kthehet si shi në Detin pa kufi.

176

Se lart e posht' e rreth sa po shikojmë,
Të gjitha një fener magjik formojmë
Me Diellin si një qiri në mest
Dhe né përqark fantazma vijm' e shkojmë.

177

Jemi një lodër shah me net' e dit'
Ku Fati njerëzit si gur' i qit:
Andej-këtej i lot, i vret' i ther –
Dhe një nga një t'i hodhi në kutit.

178

Dhe topthi as për po as jo s'pyet,
Po fluturon për ku Lodrari e nget:
Ay q'e heth në lëm' e di përse –
A e di – Ay e di vërtet.

179

E Madhja Dorë shkruan me shkëndijë,
Dhe fletën kthen: Dhe asnjë fjal' a vijë
Nuk ësht e mundur kurrë që të shuhet
Me lotë a me lutje a me dijë.



180

Doktorët, fillosofët le të flasin,
Nga thonjt' e Fatit nukë do të shkasin;
S'jemi veç hallka në Zinxhir e s'mundim
As t'ikim as t'a thyejm' as t'a ngasim.

181

Dhe ky çetur përmbys, ky Qjell i vrarë
Ku të burgosur rrojm' e vdesim zvarrë:
Mos i kërkoni ndihmë sy-përpjetë,
Se rop si ju vërtitet, mor të marrë!

182

Njeriu i funtm' u-mbrujt nga Balt' e Parë,
Të korrët sot del nga e Para Farë:
Mëngjez' i parë i Krijesës shkroj
E funtmja ditë ç'gjë ka për të parë.

183

Që-kur se Gjithësia u-krijua
Dhe Qjelli me gjith' Yj kur u-gatua,
Një kopsht për Trupn' e Shpirtin m'u-caktua,
Ashtu sikundër m'u-predestinua.

184

Çdo dell m'u-tor prej Zotit me Hardhi;
Ah! le të llomotit' ay Sufi:
Un' e kam gjetur Çelësin për Derën
Ku leh ay me buj' e patërdi!

185

Ç'm'u-dirse e ç'm'u-thave si skeleti
Për Pus Mysteri e Labirinth Kësmeti!
Në dorën tënde s'mbeti pllan' i Botës;
Allahu, kur e bëri, s'na pyeti.

186

Ç'kërkon të gjesh nga rrodhi Bota?
Gëzo të sotmen, ler belat e kota:
Ç'më qahesh? Zaret s'munt t'i loç
Veç se ashtu si t'i ka hedhur Rrota.

187

Kur vete mirë, lavdi pastë Zoti!
Kur vete keq, më kot po derdhet loti:
S'pyetesh as për gas as për vajtim;
Durim! – Kështu i Urti tha qëmoti.

188

Ka vetëm për të marrët lumëri,
Për t'Urtët s'ka veç vrer e qesëndi:
Pi Verën pra, e cila të marton
Me motrat Lumëri e Çmëndëri.

189

Shigjetat m'i pusho, o Fat, aman!
Për plagët e mi-plagët nem derman!
Posa të marrët mpron, Baba, tamam,
Jam fjesht Yt-bir, i urt' i mënçur s'jam.



190

Dinaku Fat po buzë-qesh, kij mëndjen!
Se bafes me kamçik t'a ngjesh, kij mëndjen!
Helm si sheqer të kllet në gojë shpesh,
Mos e gëlltit, të vret rrëbesh, kij mëndjen.

191

Jetesa rregullisht pas Urtësisë
S'i është e mundur kurrë Njerëzisë:
Se Zoti Fat me një kamçik në dorë
Na prin nëpër hendeke t'arratisë.

192

Muzikën Qjellit nuk ia kam dëgjuar,
Buzën e qeshur, nuk ia kam shikuar:
Pa marrë frym' i lumtur për një çast
N'Avushën prapë më ka qerthulluar.

193

Me vrer për ditë Fati po na ndes,
S'jep gas që s'na e vjeth me interes:
T'a dinte i palinduri s'na linte,
I linduri më mirë bën kur vdes.

194

Pa prerë më ndjek këmba-këmbës nëma
Me lot vjen dita dhe pa prëhje mbrëma:
T'a dinte ç'flamur helmi kish në bark,
S'më nxirte në mejdan askurrë mëma.

195

Dritën m'a nxive, Zot, zemrën m'a theve,
Gazin m'a çore, shpresën m'a rrëmbeve,
Ujën që pi m'a bëre vrer dhe erën
Që respironj në zjarr m'a ktheve.

196

Khajam, që Tendën e Mësimit rrite,
Në Furrën e Greminës ja ku zbrite:
T'a pret gërshër' e Vdekjes pen' e Jetës,
Nga thonjt' e Fatit me tërbim u-shqite.

197

U-çqepa e u-ropa, Zot, shëro-më!
Nga Rrot' e Kryq u ngopa, Zot, shpëto-më!
Një her' e mir' e tok, jo copra-copra,
Si top me vrap te gropa sot shkelmo-më!

198

O Zot, më mirë shuaj nga tefteri
Shpirtin e një të ziu e të mjeri
Se sa t'a rritësh pikë-pikë prruan
Ku rrjedhin njerëzit si vala vreri.

199

Sikur të merrte Ëngjëll' i bekuar
Librën, që Fat' i shkretë më ka shkruar,
Për t'a rishkruar, për t'a mirësuar,
Ose më mirë fare për t'a shuar!



200

Të gjendej ah! Luadhi i Mëshirës,
Ku t'arratisurit e Shkretëtirës
Të prehëshim, dhe qindra vjet pastaj
Të ngjallëshim, si lulet, pas dëshirës.

201

Të kisha aq! fuqi prej Perëndie,
I jipnja shkelmin kësaj Gjithësie
Dhe krenja Botë tjatër ku të kishte
Çdo plotësim dëshire dhe lirie.

202

Të mirat Botës son' ia shtudiova,
Kudo pa vënt, pa hie ia zbulova:
Lavdi me Ty, o Zot! Të pakën unë
Nga çdo e mirë u-shkelmova.

203

Ah! Vera shkon në derë të myftinjve
Dhe Kryevegla n'arkë t'axhaminjve:
E Bukura e Dheut fle në shtrat
T'evnukëve, në djep të çiliminjve!

204

Mos qaj, or mik, mos u-mërzit më kot,
Se Rrotën Botës nuk ia ndreqim dot:
Po rri mënjan' i qet' e bëj sehir
Shakatë që na bën i Madhi Zot.

205

Profetët le të lehin hu mi hu
Për Providenc' e Perëndi më tru:
Eni, me Poçen shtrojani këtu,
Dhe losni me Atë që lot me ju.

206

U-dashka që t'a lë ballsamn' e Verës
Nga frik' e zez' e vrerit të Skëterrës,
Ah, për shërbetn' e Qjellit që do t'pi
Kur të më thahen koskat prapa ferrës!

207

Kurani thotë, Qjelli ka Huri
Të bukura dhe Verë me gosti:
Posa pra ësht ashtu, ô Perëndi,
Stërvitem që-këtu e që-tani!

208

Në qoftë se Parajsa jote s'qas
Veç se ata që lodhen me namas
Dhe s'duan Ver' e Vajza, pa dyshim
Asnjë njeri s'të hyn n'atë kafas.

209

Parajsa paska Vajza sy-shkëndija,
Me Ver' e mjaltë, lum' e kronj e vija:
Saki, më sill një Kupë shpejt! Më mirë
Në dorë njëja sot se nesër mija.



210

Ay që ka në zëmër Urtësi
S'lë asnjë çast t'i shkonjë pa dobi:
Po adhuron një Dashuri qjellore,
Dhe Kupën kap me Ver' e zbras Dolli.

211

Të Madhit Muhamet i çon selam
Dhe e pyet Imami Omar Khajam:
«O Pejgamber, më thuaj, mor aman,
Pse dhallën bën hallall, Verën haram?»

212

Përgjigjet Muhameti me selàm:
«S'më more vesh, Imàn Omar Khajam!
Dhalla hallal për lolot, mor aman,
Verën për t'Urtët nuk e bënj haram!»

213

Kur pi, disa besnikë plot me Shpresë,
Më thonë: «Vera është armik i Fesë.»
O burrani pra, Kupat mbushini
T'ia pimë gjakun qenit të pabesë!

214

Posa e bëri Zoti në fillim,
Hardhinë pse m'a thurni me ndalim?
Thomëni, kur s'e njihni për bekim,
Kush e ka vën' atje këtë mallkim?

215

O vlla i mjerë, mos u-mbyt në zi;
Së Bijës Vreshtës bëj' i Dashuri:
Nga nën' e ëmbël rrodhi bij' e keqe,
Po Bija ka më tepër bukuri.

216

Vera, vërtet, më dolli e pabesë.
Se më largoj prej Zotit e prej Fesë,
Po fajn' e ka Sakiu: S'ia di vlerën;
Kur t'ia mësonjë, nukë do t'm'a shesë.

217

Dëfrimet që kam dashur më verbuan,
Në sy të Botës krejt më turpëruan:
M'a mbytnë nderin në një Qelq të lik
Dhe namin për një metelik m'a shuan.

218

Dhe shpesh kam bërë bé që të pendohem;
Po a jam esull vallë kur betohem?
Se posa shoh Hardhi e Trëndafil,
Pendohem për pendimin që zotohem.

219

Pjaniku nukë shpëton dot nga Vera.
Faqia iu-nxi, ia mori namin era:
Saki, më sill ca Verë! Cip' e çjerur
Më s'qepet dot as zbardhet dot Skëterra...



220

Pa Verë këtë Jetë nuk e rronj dot,
Pa kupë barrën, vrerin s'ia duronj dot:
Jam mirë vetëm n'atë çast kur shokët
«Dhe njëzë!» thon' – e unë s'mëkatonj dot.

221

Kur s'pi, jam krejt i fishkur dhe i tharë,
Kur dehem, mbytem, bëhem pus i vrarë;
Kërkonj pra mezin, Jetën çakër-qef:
As that' as qull, po lagur leht' e larë.

222

Me Poçen nënë sqetull, me Kuran në bres,
Kur drejt, kur shtrëmbër, kur për djall bares:
Ajme! S'kam Din e s'kam Imän e s'jam
As i Krishter' as Mysliman as Putperes.

223

As kisha as Xhamia nuk më nxe,
Allahu më gatoj s'di me ç'hile:
Si grua pa lezet, Dervish pa Fe,
Në Qjell pa shpresë, dhe pa shtek mi Dhé.

224

Besnikëve në Kisha dhe Xhamira
U çthuret zëmr' e shpirt me çqetësira:
Po sa Sekretin e Natyrës studiuan
S'i trëmp dot Qjell e Ferr me kotësira.

225

Shpesh shpirti sulet nga kafazi t'ikë,
Nga Lloma në Liri pa fre, pa frikë:
Po thik' e Sheriatit ia pret krahët
Dhe e çalon, e ngrin, e mpin si pikë...

226

Xhami e Kish' e Tempull: Robëri!
Këmban' e Minare: Një patërdi!
Dervish e Prift e Hoxh' e Kryq e Hënë:
Pengime që të gjitha për Liri.

227

Në Labirinth të Besëve kërkova,
Me Porosi e Dogma u-qarkova:
Po u-gënjeva; s'gjeta lule fare
Dhe vetëm driza t'egëra zbulova.

228

Fe kundër Fesh pa funt lëftojnë,
Rrobat e çjera gjithënjë arrnojnë:
I hodha që të gjitha tej e tutje,
Se Perëndinë s'e përfaqësojnë.

229

«Allahu ësht i math!» çiren, këlthasin,
Nga gjëm' e tyre tunden e kërrcasn,
Për ditë pes herë Minaretë:
Ay s'dëgjon. Vajtimet kot buçasin.



230

Disa bërrtasin Dogma dhe Besime,
Të tjerë çfryjnë dokrra dhe mohime:
Po kujve u zbulohet e Vërteta?
Askujt! S'qas pran' as mu' as ty kjo Trime.

231

Si, qysh! Nga Hiç' i vdekur të na marrë
E të na japë Shpirt e të na varrë
Zgjedhë mi zverk për gazin e ndaluar
Me zjarr e Ferr pa funt për çdo të shkarë?

232

Si, qysh! Nga krijatyra të kërkonjë
Flori për Baltën e të na gjykonjë
Për borxhe që s'ia detyrojm' aspak
E që s'ia lajmë dot! – O Djall, o Shkronjë!

233

Nga tmerr' i Perëndis' e me pahir
Padrejtësinë nuk e quanj Hir:
Sepse kur s'thom të Drejtën me çekan
S'qas dot në buzë Qelqin Xhevair.

234

Adamin nga Parajsa pse, o Zot,
E dbove kur na je mëshirë-plot?
Për mëkatarët është Hiri Hir;
S'ke Hir ku na e jep me djers' e lot.

235

Mëshirë! Mbytem në mëkat, në llomë,
Shpirti m'u-err, o Perëndi, ndriço-më;
Jo si çpërblim për vepra që s'bënj dot,
Po darovisht Parajsë, Hir dhuro-më...

236

Ti hiqm' a Udhën, ti shpëtim rrëfe-më
Ti çilm' a Deren, Zot, dhe përdëlle-më:
Ata që flasin n'emrin tënt gënjejnë;
Nga thonjt' e tyre, Perëndi, zbërthe-më!

237

Vetëm fajtorët, ne kemi besim
Që mirësia jote s'ka mbarim:
Me një pendim, kush nuk e bën të keqen
Dhe kush e bën s'të kan' asnjë ndryshim.

238

Ëmbël gjykon në Qjell Mëshir' e gjërë,
Po s'më pëlqen kjo Drejtësi me vërë:
E mira e pabërë s'ësht e bërë
E keq' e bërë nuk është e pabërë.

239

Që ke Mëshirë në Kuran e pashë
Dhe kurrë një mëkat pa bërë s'lashë:
Më thua se më ndih në të këqia;
«Më keq se un' a ka?» o Zot, të thashë.



240

Të mirat një nga një m'i nëmëro,
Të ligat togje-togje m'i spastro:
Ashtu më bëre dhe ashtu të dolla,
Mëshirë pra dhe Drejtësi trego.

241

Khajami varkn' e fajeve e shtoj
Dhe egjërën nga shpirti s'e qëroj:
Po s'dëshpërohet sa për Hir Qjellor,
Se Njënë kurrë Dy s'e nëmëroj.

242

Kundër së keqes shpirti më lëfton,
Me turp e vrer mëkatet m'i kujton:
Kam shpresë se m'i fal Mëshira jote,
Po prapë turpi mbetet e s'pushon.

243

Mëshirë lyp për shpirtin e burgosur
Mëshirë lyp për gjoksin e brengosur:
Fal dorën që Gërshetet përkëdhel
Fal buzën e që puth Qelpin e xhindosur.

244

A mundin Farisjanët zëmër-ngrirë
Për ty të bisedojn' e për Mëshirë?
Na djek në Ferr me zjarr, o Zot, na thënke!
Gjetkë m'i shit ato! Të njoh më mirë!

245

Derën e Shpresës e kam mbyllur vetë,
S'dua të shoh njeri e rronj i shkretë:
Një Ndihmës vetëm kam, Ay e di,
Ay e di ç'kam vojtur nga kjo Jetë.

246

Me bindje Mbretërin' un' a t'a rrit?
Me fajet Madhështin' a t'a çukit?
Mos më punit, po falm' – o Zot – se the
Q'i fal mëkatet shpejt – von' i punit.

247

Me gryk' e zëmr' – o Zot – kur më krijove
Dhe Ver' e Vajza ballazi më shtrove,
E dinje pa dyshim që do t'u sulem:
S'kam faj! Kam bër' ashtu si e caktove!

248

Fytyrën Vajzës ia stolis me gas,
Me Lule, Hën' e Diell m'a përqas,
Pastaj më porosit të mos e ngas!
Tamam: përmbys Dollin' e mos e zbras!

249

Me baltë më gatove: Ç'faj të kam?
Me lesh e li m'arrnove: Ç'faj të kam?
Mi ballë dhe të Mirën dhe të Ligën
Me Urtësi m'i shkrove: Ç'faj të kam?



250

Me Llome, dhe me Pluhër kur na kreve
Të Mirën dhe të Ligën na përzjeve:
S'fëjejmë dot pa dijën tënd' e lejën;
Qysh nesër pra na djek në Ferr të Feve?

251

Kur t'erren Tok' e Qjell nga Kijameti
Dhe të përmbyset Bota nga tërmeti,
E kap për robe Zotin e i thom:
«S'të kemi faj! S'na dbon dot nga Xheneti!».

252

Vullnet përveç Vullnetit tij s'të ka,
Për veprim Ay liri s'më la,
Si deshi Vetë, çdo gjë ësht e bëhet:
Kundër s'i vete dot, – a bën shaka.

253

Më la të verbër e më vuri trap
Në Labirinth të Jetës në çdo çap:
Më shtyn të bie brënda dhe pastaj
Si mëkatar e si rebel më kap!

254

Rebel t'u-sulkam, pse s'më shtyp për-dhe?
Në sterr' u ngulkam, Dritë pse s'më dhe?
Parajsën si një rrogë kur e çkulkam,
Mëshirën, Mirësinë ku m'i ke?

255

O Ti, që me pusi dhe gracka thure
Greminën e përlotur ku na prure,
Që me Predestinatën na mbërtheve,
Dënime për mëkate qysh na vure?

256

O Ti, që njerëzit me Balt i tore
Dhe në Parajsë Gjarpërin na nxrore,
Për çdo mëkat që faqen po na nxin
Ep-na – e merr-na ndjesë njerëzore!

257

Më dhe të mjerit mua sqojtësirë
Të mjaftë sa të mbytem n'errësirë:
Po sikur t'ishe Vet' – o Zot – njeri,
A do t'a deshe këtë tru të mpirë?

258

Në nisje dorë-hapur, buzë-qeshur,
Me forc e me shkëlqim më pate ngjeshur:
Tani më çjer e më përmbys për-dhe!
Përse? Ç'të bëra që më le të çveshur?

259

Jetën këtej, Vdekjen andej më dhe,
E nesër do t'më shtypësh nën Dhe:
Veprën e bukur, Zot, përse e prish?
Në qoft' e keqe, fajin Vet' e ke...



260

Pa Vetë-dije miriade vjet
Më le në Botë. Si m'a jep, m'a pret:
Kur dinje q'e merr prapë, ç'm'a dhurove?
Përse më ngjalle, kur pastaj më vret?

261

Zot, pse m'a theve Poçen e skalisur?
Zot, pse m'a thave Kopshtin e stolisur?
Tani më thuaj, cili është i dehur:
Un' apo Ti, që sillesh si i krisur?

262

Kush rroj mi Tok' e s'mëkatoj? Më thuaj!
Ay që s'mëkatoj a rroj? Më thuaj!
O Zot, kur keq për keq m'a kthen një lloj,
Mos qënkemi të dy një soj? Më thuaj!

263

Më linde pas dëshirës fuqi-plote,
Më le të mbytem nëpër llom' e lote;
Tani trego-më ç'është më e fortë:
Mëkati im, apo Mëshira jote?

264

O Zot, barrën e Jetës lehtësom'a
Nga syt' e turmës çdo kusur mbulom' a:
Nem paqen sot dhe pas Mëshirës sate
Kësulën, kokën nesër rrotullom'a.

265

Ti, që sekretet na i di të gjithëve,
Që në shtrëngic' e zi na ndih të gjithëve,
Prit mprojtjen dhe pendimin tim, o Perëndi,
Ti, që për hiç u fal Lavdi të gjithëve!

266

Vinj në Xhami, po jo të të gënjenj;
Kur jam atje dëfrim në zëmër ndjenj
Dhe ikënj shpresë-plot: Vënt më të mirë
Të lahem e të fle ku munt të gjenj?

267

O Zot, nga vetja ime Ti shpëto-më!
Te lartësia jote Ti afro-më!
Esëll, të Mirën e të Ligën njoh:
Dua t'i mbyt e dehem! – Mëshiro-më!

268

Khajam, me shpirt e zëmër plot mallkim,
Që digjesh në Skëterr' e në Vajtim,
Prej teje Zoti a kërkoj drejtim?
Cili je ti, që po m'i jep mësim?

269

Kur Ramazani ish më të mbaruar
Dhe natën prisnin Hënën e gëzuar
Në Furrën e Poçarit isha shtruar
Prej Poçeve dhe Shtëmbave rrethuar.



270

Çudi! Si njerëz, mbledhur në pazar,
Ca Poçe bisedonin plot me zjarr;
Dhe befas një prej syresh pa durim:
«Kush është Poçe, tha, e kush Poçar?».

271

Një tjatër tha: «Ah, punën e dëfteu
Që-kur Ustaj nga Balta na zbërtheu:
Pra, dyke qënë një Krijëse Dheu,
Andej na mori dhe atje na ktheu!».

272

Një tjatër tha: «As foshnja pa gjykim
S'e thyen enën që i dha dëfrim:
Qysh pra Ay që na krijoj me mall
Po na dërmon, na çqyen me tërbim?

273

Kësaj nuk iu përgjeq askush; po shtoj
Një Poçe e shëmtuar dhe pa soj:
«Më tallin si të shtrëmbër; mos i dridhej
Ustajt të vëngër dora, kur m'artoj?»

274

Një tjatër tha: «Na trëmbin me kazan,
Me Ferr e furr' e Djall e me katran,
Me Gjyqe, me vërdalla: Janë profka!
Se Zoti ka Mëshir' e ka derman!».

275

Një tjatër Poçe tha me psherëtim:
«Mua më latë fare në harrim;
Pa lakmëni, vaditmëni me Verë,
Dhe ja, e mblodha veten pa vonim.»

276

Edhe kështu kurr Poçet bisedonin,
Të gjitha Hënën prisnin e përgjonin;
Dhe thirrë pasandaj me brohori:
«Vjen një Saki!» dhe Verën lavdëronin.

277

O Zot, o Drit' e Vetëm e Vërtetë,
Më lumërofsh a më dënofsh për jetë,
Me Ty kungonj më mirë në Tavernë:
Se në Xhami s'të puth – e s'rri dot qetë.

278

E gjeti dhe e çpalli Shënt-Ëlliu
Burimn' e Jetës q'ëndërroj njeriu
Dhe m'a tregoj: Tani s'i çkulem dot!
Ver' e Pavdekësisë më përpiu!

279

Këtu paraja kallpe nukë shkon,
Se menjëherë fshesa e spastron;
Një Shënjt na thirri në Tavernë: «Pini!
S'ka Jetë tjatër! Vdekja na përgjon!»



280

Në Jetë si mi Detin udhëtojmë
Dhe shpejt a vonë mbytemi dhe shkojmë:
Po kemi Zotin midis nesh sa herë
Me Verën e bekuar po kungojmë.

281

S'do Trëndafili? – Gjëmbin prap' e kemi;
Parajsa s'qas? – Në Ferr të lirë vemi:
Çfryn Minareja? – Ja, gjëmon Këmbana,
N' Alltar Kungata pret në re prej kemi!

282

Më thoni që do t'digjem në Skëterrën,
Se adhurova Dashurin' e Verën:
Aspak! Ju kini vetëm një Nërmjetës,
Unë kam dy: Kungatën dhe Venerën.

283

Një plak të shënjtë, t'urt' e mjekër-gjatë
Kam parë që vraponte që me-natë;
I thashë: «Ku po shkon kështu, Uratë?»
Më tha: «N'Alltar për Mesh' e për Kungatë.»

284

Shoqe të bukura, shokë të zgjedhur,
Me Këng' e Valle në Gërmadhen mbledhur,
Kungojm' e puthemi me Dashuri,
Përsipër Fes' e Qjellit jemi hedhur.

285

Rreth Qelqit u-afroni: Merrni, pini!
Rrushkat me mall kujtoni: Merrni, pini!
Se Vreshta tha: «Ky është Gjaku im,
Q'u-derth për ju! Kungoni: Merrni, pini!»

286

Mystikërisht me frikë iu-afruam
Me Bes' e Shpres' e Dashuri kunguam:
Nga Vetja ikm' u tarm' u-transformuam,
Në Vreshtën e Vërtet u transplantuam.

287

Te Shpell' e Shënjtë, natën, nga Alltari
Një Engëll dolli me stoli prej ari,
Ngre lart Kungatën Vresht' e Xhevair,
M'a zgjat – fjesht Rrush! – Puth Qjellin mëkatari!

288

Rrush, Ver' e kuqe, si rubin që rrjeth,
Që qesh nga gryk' e shishes kur të derth,
Je gjak, lot i syrit, rreth të ngjeth.
Kristali, lot i syrit, rreth të ngjeth.

289

Rrush, Rrush, që me Logjikë absollute
Të gjitha sektat nëpër vrima i fute,
Rrush Alkemist, që pisën na e zbardhe
Dhe plumbin Jetës si flori ia zbute.



290

Rrush, o Sulltan Mahmud, o Ngadhënuar,
Ti helmet e ti tmerret ke larguar
Nga shpirti yn' i ngrysur e i ndryshkur,
Me shpatën tënde ti na ke shpëtuar.

291

Na fryn në zëmër gas e ngrohtësi,
Na thur mi krye drit' e bukuri,
Na çkul nga dimr' i djeshm, e brym' e pritme,
Na thyen hekurat, na fal Liri.

292

Së largu shtaz' e ndyrë u-afrua,
Sy-tym, xhybe-katran, as burr' as grua,
Na tha: «Vera prej Dinit u-ndalua!»
Na theu Poçen dhe u-shënjtërua!

293

Mor Hoxh' i egër, m'a mbaro qërrtimin,
Mos m'ulëri në dasmën dhe dëfrimin:
Kap me tespie Qjellin dhe bekimin
Lër-më Hurinë, Poçen dhe mallkimin.

294

Mor Hoxhë, një gjë vetëm më dhuro,
Beko pa folur, mos më prediko:
Un' ecënj drejt, ti ecën fare shtrëmbër,
Se je i vëngër; sytë çap shëro!

295

E ëmbël është Vera në Dolli,
E ëmbël Harpa, Vallja me Huri:
I ëmbël është çdo besnik që s'pi
Kur lark një mijë parasanga rri.

296

Me etjen Tavernarin e gëzonj
Dhe supet me mëkatë i ngarkonj:
Kështu Mëshir' e Zotit hyn në punë,
Se myshterinjtë gjithënjë ia shtonj.

297

Lus Verën, jam pjanik: Po, ashtu jam!
Pagan e heretik: Po, ashtu jam!
Të sajin më kujton çdo Fe: Jo, s'jam!
I Vetes jam besnik: Po, ashtu jam!

298

Kam parë një Hermit pa Ligj' e Fe,
Syrgjyn nga Qjelli dhe nga çdo Atdhe;
E njoha dhe pyeta dyke qarë:
Më trim se ky, o Zot, në Bot' a pe?

299

Të vjetrit shok' e miq më neveritnë,
Të rinj' ato të vjetrat përsëritnë:
Tani kam hequr dorë nga çdo mik;
Kurrë Besnikë miq mi Dhe s'u-rritnë.



300

Ky mik i zëmrës, ku më var çdo shpresë,
Hap sytë! t'ësht armik m'i pabesë:
Miq mos kërko në turmën posht' e lart;
Të puthi kush? – Largoh-u pa vonesë!

301

Miq mos kërko nëpër pazaret kurrë;
Vrerin që s'ka shërim e pi si burrë:
Më kot mos lyp nga miqtë ndihmë; hesht,
Prit buzë-qeshur nga armiqtë gurë.

302

Të lik të bëjnë, kur fiton lavdi,
Dhe intrigan, kur rron në vetëmi:
Qofsh pra Profet prej Qjelli, Shënt-Élli,
Më mirë mos u-njih, mos njih njeri.

303

Mos qas veç shokë t'Urtë në shtëpi,
Largoh-u nga të marrët pa kufi:
Kur t'ep i marri mjaltë hidh-e tej,
Kur t'ep i Urti vrer, e merr, e pi.

304

Të marrët, të stolisur, sy-verbuar,
Që kurrë me kandilin e pashuar
S'kanë kërkuar natën Drit' e Shkencë,
Asnjë të Math s'na lanë pa çnderuar.

305

Rrëmbyen mall, nemuriet e ar
Dhe t'Urtin plak e t'urët shkëncëtar
E quajnë Gjaur, se s'beson pralla,
Se s'qas mi supet, si ata, samar.

306

Çudi, që parësi' e titulluar,
Nga skllavëria kalbur, shtazëruar,
Kur shohin një të varfër po të lirë,
E quajn 'a të marr' a të mallkuar.

307

Nga Bot' e Lartë një Myster m'u-zgjith;
Me ty, Njeri, Krijës' e tër' u-thith:
Je djall e ëngjëll, shtaz' e lul' e pisë;
Je ç'dukesh: Pamja me çdo gjë të lith.

308

Njeriu qënka thelb' i Gjithësisë
Dhe drit' e syrit math të Perëndisë:
Qarku i Qënies qënka si Unazë
Me vulë xhevair 'e Njerëzisë!

309

Kemi në Qjell një Ka me yj të shkruar
Dhe nënë Dhe një tjatër të mbuluar:
Kështu në syt' e Perëndisë jemi
Kope gomarësh prej dy Qesh rrethuar.



310

Te Bot' e murmë dhe e trubulluar
Dy farë shtazash janë lumëruar:
Ata që paskan çdo gjë-sent-zbuluar
Dhe sa s'të kanë as gjë-sent mësuar.

311

Ari s'lint Mënt, po Mënt që bukë s'kanë
Në kopsht të Dheut qajnë si n'hapsanë:
Qesh Trëndafili se ka qesen plot,
Kur Vjollc' e varfër kokën var mënjanë.

312

A dini pse Zambakun dhe Selvinë
I quajmë simbole për Lirinë?
Kjo një qint duar ka po s'vret e s'vjeth,
Ay me dhjetë gjuhë s'e kafshon njerinë.

313

Më mirë bukë-that e rrobë-çqyer
Me ujë rro, i lirë, poçe-thyer,
Se sa tiran prej skllevësh gjak-përlyer
A skllaf në zgjedhë shtypëse mbërthyer.

314

Mos e përdor për shtypje sqojtësinë,
Mbaj veten, zotëro me fre mërinë:
Në daç të shkosh në Paqen e përfuntme,
Goditje prit, po mos godit njerinë.

315

Lakmim' i Trupit ngjan me qen të lik,
Që leh pa funt e gjumin na e fik:
Si dhelpër shket, si ljepur fle sy-hapur,
Na çjer, na copëton si ujk armik.

316

Në leqet e ambicjes mos u-zir,
Nga thonjt' e avaricjes mos u-çir;
I mprehtë zjarr, rrëké i shpejt' u-prir,
Si pluhër n'erë mos u-drith, u-tir.

317

Sa kohë nerva, gjallësi gëzoni
Me burrëri dhe dignitet qëndroni:
Përballni dhe armiq si Rustem Zalli,
Nga miq si Taj dhurata mos pranoni.

318

Harxhova jetën kot nëpër këneta
Dhe asnjë pikë lumërie s'gjeta:
Tani kam frikë se u-mplaka, shkonj,
E s'provonj dot si duhet rrojtur jeta.

319

Ah, nesër Botën plot shamat' e lashë,
Nga qindra xhevaire një' i dhashë:
Pa folur kanë mbetur qindra fjalë,
Se nuk i merrte vesh kjo Bot' e trashë.



320

Ah, nesër ndahem nga e murmja Botë
Ku shkova një jetesë krejt të kotë:
Asnjë s'kam zgjidhur prej Enigmave;
Dyshimi më ka shtypur nënë rrotë.

321

Ah, nesër Fati do të na gremisë
Dhe çdukemi nga Kopsht' i Dashurisë:
O Vajzë, sill-më Ver' a lak-m' e puth-më,
Dhe prapë nem gëzimn' e djalërisë.

322

O Hën' e shpirtit tim e pavenitur,
Ja, Hën' e Qjellit del nga ret' e ndritur:
Sa herë do të dal' ajo si sot –
E kot në kopsht për né ka për të pritur!

323

Tavern' e Shenjtë na u-çthur me vrima,
Veriu vërshëllen, na grin thëllima:
M'a bëni baltën tulla e m'i mbyllni
Të mos më ngrijnë Verë-shokët trima.

324

Për Vdekjen s'dridhem as derth fare lot;
M'e mirë gjë në Botë s'gjendet dot:
Trëmbem nga Jeta që i Madhi Zot
Më kot m'a dha – e un' ia kthenj më kot.

325

Pas Vdekjes nukë dua veç pushim;
Se sy e shpirt m'u-tretn me vajtim:
Më keq se sa kam vojtur në Ferr s'ka;
S'dua Parajsë! S'dua veç harrim!

326

Miq, shpresa, Qjell e Tok' e Djaj më lanë,
Zi brënda, lart' e posht' e anembanë:
Veç Verës s'më ka mbetur tjatër mik,
Dhe dua dhe në Varrin t'a kem pranë.

327

Me Verë, kur t'ap shpirt, kungomëni,
Me Verë lamëni, bekomëni,
Me fletë Pjergulle pështillmëni,
Në kopsht me Këng' e Rrush mbulomëni.

328

Me Pemë, Trëndafij e me Hardhi
Varrin stolismani, qëndismani:
Rreth meje buzë-qeshur shtrihuni
Sperkatmëni me Ver' – e pihuni!

329

Që Varri im me Ver' e Rrush të shirë
Tym, afshë të lëshonjë si një Tirë
Sa kur të shkonjë Msliman' i mirë
Si në pusi të dehet i papirë.



330

Dhe kur të shkosh, moj Dor-e-këmb-argjënde
Për të gostitur miqtë n'ato vënde,
Ku pinim bashkë, e t'arrish ku rri,
Mos psherëti! – po zbras-më Kupën tënde.

331

Dhe kur të shuhem nënë Dhé të zi
Dhe kur të bëhem prapë Balt' e Hi,
Mbrumëni Poçe, mbushmëni Dolli –
Dhe shihni po s'u-ngjalla përsëri!